# Ndikimi i gënjeshtrës në agjërim




[ Shqip – Albanian – ألباني ]

Muhamed Salih El Munexhid

**Përktheu :** Driton Lekaj

2010 - 1431

islamhouse.com



# ﴿ أثر الكذب على الصوم ﴾

« باللغة الألبانية »

محمد صالح المنجد

ترجمة: دريتون ليكاي

2010 - 1431

islamhouse.com

*Pyetja: Nëse agjëruesi merr pushim duke iu thënë në punë se është duke shkuar në umre, e kjo nuk është e vërtetë dhe e pason këtë duke iu treguar atyre një vizë të udhëtimit (të ndryshme), me këtë rast cila është dispozita për namazin dhe agjërimin e tij?*

*Përgjigja:*

Falënderimi i takon Allahut ...

Nëse e merr pushimin në bazë të fjalëve të tij se dëshiron të shkoj në umre dhe realisht ai nuk dëshiron të shkoj, atëherë kjo llogaritet gënjeshtër. E si rezultat i kësaj ai arrin të marrë pushimin, i cili nuk i takon atij, rroga të cilën e merr për këtë periudhë është përfitim i ndaluar  nuk i lejohet atij.

Ai që e vepron këtë e ka për obligim të pendohet tek Allahu dhe të kthehet në punën e tij.

Ndërsa për sa i përket ndikimit të kësaj në namaz dhe agjërim, ato të dyja janë të sakta, por kjo tregon se robi nuk i ka kryer ato si ka urdhëruar Allahu i lartësuar. Përndryshe sikur ta kryente namazin sikur që ka urdhëruar Allahu, ai do ta ndalonte atë nga të këqijat, sikur që thotë Allahu i lartësuar: *"Fal namazin, vërtet namazi largon nga të shëmtuarat dhe të irituarat."* (El Ankebut: 45)

E nuk ka dyshim se mëkatet sikurse, gënjeshtra, mashtrimi, fyerja dhe ofendimi e të tjera e pakësojnë shpërblimin e agjëruesit dhe argument për këtë është fjala e Pejgamberit (lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin mbi të): *"Ai që nuk e lë gënjeshtrën dhe të vepruarit me të si dhe shprehjen e injorancës, Allahu nuk ka nevojë që ai të përmbahet nga ngrënia dhe pirja."* (Buhariu me nr: 6057)

Taberaniu në librin e tij "El Muxhem Es Sagir" e transmeton këtë hadith me shprehjet: *"Ai që nuk i lë fjalët e shëmtuara dhe gënjeshtrën, Allahu nuk ka nevojë që ai të përmbahet nga ngrënia dhe pirja."* Shejh Albani e konsideron hasen në librin e tij "Sahih Et Tergib vet Terhib".

Fjala "kavluz zur" është komentuar edhe si gënjeshtër. E kjo është argument se sa e shëmtuar është gënjeshtra për agjëruesin

dhe se ai me këtë e rrezikon agjërimin e tij të refuzohet dhe të mos pranohet.

Në librin "Avnul Mabud" thuhet:

*"**(Nuk e lë)**: d.m.th. nuk i largohet. **(Dëshmia e rrejshme)**: është për qëllim gënjeshtra. **(Allahu nuk ka nevojë)**: Ibn Betal ka thënë: Nuk është për qëllim se urdhërohet ta lerë agjërimin e tij por, është për qëllim tërheqja e vërejtjes nga dëshmia e rrejshme dhe ajo që është përmendur me të ... dhe Ibn El Munir thotë: bile, kjo është metaforë që aludon në mospranim. Ibn El Arabij ka thënë: Kuptohet nga ky hadith se ai nuk shpërblehet prej agjërimit të tij ... dhe është argumentuar me këtë hadith se këto vepra e pakësojnë shpërblimin e agjërimit."*

*E Allahu e dinë më së miri.*